MUHAMED NASIRUDDIN EL-ALBANIJ
(ALLAHU E MËSHIROFTË)

**Version i shkurtuar i librit**

# FORMA E NAMAZIT TË TË DËRGUARIT ﷺ

*prej tekbirit e deri në dhënien e selamit, sikur të ishe duke e parë*

PËRKTHEU: PETRIT PERÇUKU

"Faluni ashtu siç më keni parë mua duke u falur!"
(Transmeton Buhariu)

## Hyrje

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

Çdo lavd dhe falënderim i përket Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij kërkojmë ndihmë e falje. Atë që e udhëzon Allahu në rrugën e drejtë, nuk ka kush që e devijon, dhe atë që Ai e lë në humbje, nuk ka kush që e udhëzon.

Dëshmoj se nuk ka të adhuruar të vërtetë, përveç Allahut, Një dhe të pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob e i dërguar i Tij.

Disa vëllezër e shokë, më propozuan që ta përmbledh e ta shkurtoj librin tim "Forma e namazit të të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, prej tekbirit deri në dhënien e selamit, sikur të ishe duke e parë", në mënyrë që përmbajtja e tij të jetë më e kuptueshme për masën e gjerë.

Pasi që e pash se ishte një propozim i qëlluar, dhe po ashtu ishte në përputhje me atë që më sillej nëpër mendje tash e një kohë të gjatë, kjo më nxiti që të ndaja pak kohë nga koha ime e stërmbushur me shumë punë shkencore. Andaj, nxitova drejt realizimit të këtij propozimi, sipas forcës dhe mundësive që kisha, duke iu lutur Zotit të Patëmeta e të Lartësuar që ta bëjë një vepër të sinqertë, vetëm për hir të Tij, dhe t'iu sjellë dobi me të vëllezërve të mi muslimanë.

Në këtë libër i solla disa dobi shtesë, të cilat nuk gjenden në librin origjinal. Këto dobi më erdhën në mendje më vonë dhe e pash të pëlqyeshme përmendjen e tyre gjatë kësaj përmbledhjeje. Po ashtu, i kushtova rëndësi të veçantë shpjegimit të disa shprehjeve që kanë ardhur në disa fjali brenda haditheve apo dhikreve.

Kam vendosur tituj kryesor dhe shumë të tjerë si anësorë e sqarues, dhe nën ta kam vendosur përmbajtjen (meseletë) e librit, nëpërmjet numrave rendorë. Nën çdo çështje jam prononcuar lidhur me gjykimin që ka ajo, qoftë ajo shtyllë e namazit, apo obligim. Aty ku kam heshtur lidhur me gjykimin, atëherë ajo është sunet, edhe pse disa syresh ka

mundësi të interpretohen si obligime. Mirëpo, thënia në mënyrë të prerë se janë obligime apo sunete, bie ndesh me verifikimin shkencor.

**Er-ruknu (shtylla)** është ai nëpërmjet të cilit plotësohet tërësia, brendia së cilës (ai) ekziston, dhe njëkohësisht nga mosekzistimi i tij rezulton në mënyrë të domosdoshme prishja e asaj (tërësie), për të cilën ai është shtyllë, si për shembull rukuja e namazit, e cila është shtyllë në të, dhe nga mosekzistimi i saj rezulton në mënyrë të domosdoshme prishja e namazit.

**Kushti (esh-shertu)** është sikur shtylla, veçse ai qëndron jashtë nga tërësia për të cilën është kusht, si për shembull: abdesi për namaz, pa të cilin ai (namazi) nuk është i vlefshëm.

**Vaxhibi (obligimi)** është ai, urdhri për të cilin pohohet në Kuran dhe Sunet, dhe që njëkohësisht, s'ka argument se ai është shtyllë apo kusht. Kush e vepron atë, shpërblehet e kush nuk e vepron, ndëshkohet, përveç nëse ka ndonjë arsye. Njëjtë me të është edhe el-ferdu (farzi); bërja dallim mes tij dhe vaxhibit është një term i shpikur, për të cilin nuk ka argument.

**Suneti** është ajo vepër që i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem e kryente vazhdimisht, apo në pjesën më të madhe të kohës, megjithatë kryerjen e saj nuk e urdhëroi në mënyrë obliguese. Kush e vepron sunetin ka shpërblim, ndërsa lënësi i tij nuk ndëshkohet dhe nuk qortohet.

Hadithi - të cilin e përmendin disa prej atyre që i pasojnë verbërisht dijetarët dhe i cili i adresohet të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem: ***"Atë që e braktisë sunetin tim, nuk do ta përfshijë ndërmjetësimi im (ditën e Kiametit)"*** - nuk e ka burimin nga i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem. Nuk lejohet që hadithe të këtilla t'i adresohen të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ngase kështu do të shpifnim ndaj tij. Ai sal-lAllahu alejhi ue sel-lem thotë: "***Kush thotë për mua diçka që nuk kam thënë, veçse ia ka përgatitur vetes ulësen nga zjarri (i Xhehenemit)."***

Dua të shtoj edhe diçka (edhe pse është mjaftë e qartë): në përpilimin e këtij versioni të shkurtuar – gjithmonë në përputhje me versionin e zgjeruar të tij - nuk i jam përmbajtur ndonjërit prej katër medh'hebeve, që njerëzit sot i ndjekin. Por, kam ndjekur metodologjinë e pasuesve të hadithit, të

cilët i përmbahen çdo hadithi që saktësohet nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Për këtë arsye, medh'hebi i tyre ishte më i forti nga të gjithë, siç dëshmuan për këtë njerëzit e paanshëm brenda çdo medh'hebi. Prej tyre ishte edhe dijetari i madh Ebul-Hasenat El-Lekneuij El-Hanefij, i cili thotë: *"Si të mos jetë kështu, kur ata janë trashëguesit e vërtetë të Profetit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe përcjellësit besnikë të fesë së tij? Allahu na ringjalltë në grupin e tyre dhe na mundësoftë të vdesim duke i dashur dhe duke qenë ndjekës të rrugës në të cilën ishin!"*

Allahu e pastë mëshiruar imam Ahmedin, i cili thoshte (në formë vargjesh):

*"Feja e Profetit Muhamed përbëhet nga lajmet (hadithet).*
*Sa themel i fortë për njeriun janë gjurmët (e të parëve)!*
*Assesi mos ia kthe shpinën hadithit dhe pasuesve të tij,*
*sepse mendimet e njerëzve të lënë në terr e hadithi në dritë të qet.*
*Ndoshta njeriu nuk i sheh gjurmët drejt udhëzimit,*
*edhe pse dielli është lart, me rreze plot."*

Damask, muaji Safer,1392 H.
Muhamed Nasirud-din El Albani.

# KTHIMI DREJT QABESË (KIBLES)

1- O musliman, kur të ngrihesh për të falur namaz, qoftë ai i obligueshëm apo vullnetar, kthehu në drejtim të Qabesë, kudo që gjendesh. Kthimi drejt Qabesë është shtyllë prej shtyllave të namazit, pa të cilën ai nuk është i vlefshëm.

2- Kthimi drejt Qabesë bie

-nga luftëtari, në namazin e frikës, si dhe gjatë luftimeve të ashpra.

-nga ai që s'ka mundësi të kthehet drejt saj, si: i sëmuri, apo ai që është në anije, apo në veturë, apo në aeroplan, nëse frikohet se do të dalë koha e namazit.

-nga ai që fal namaz vullnetar apo vitrin dhe është duke udhëtuar mbi kafshë apo diçka tjetër. Mirëpo, është e pëlqyeshme për të - nëse mundet - të drejtohet me të (kafshën/mjetin e udhëtimit) drejt Qabesë kur ta marrë tekbirin fillestar, pastaj udhëton me të andej për nga është nisur.

3 - Për këdo që e sheh Qabenë, është detyrë që të kthehet drejt saj (objektit), ndërsa ai që nuk e sheh atë kthehet në drejtim të saj.

## Vendimi për namazin i cili gabimisht është falur jo në drejtim të Qabesë

4 - Nëse falet jo në drejtim të Qabesë, për shkak të mjegullës apo diçka tjetër, pas përpjekjes dhe hulumtimit (që t'ia qëllojë), namazi i tij është i vlefshëm dhe ai s'ka nevojë ta përsërisë atë.

5 - Nëse gjatë faljes, vjen dikush i besueshëm dhe i tregon për drejtimin e saktë të Qabesë, atëherë ai duhet menjëherë të kthehet drejt saj, dhe namazi i tij është i vlefshëm.

# QËNDRIMI NË KËMBË (EL-KIJAM)

6 - Namazfalësi e ka për detyrë të falet në këmbë. Qëndrimi në këmbë është shtyllë (e namazit), përveç për:

- atë që është duke e falur namazin e frikës dhe gjatë luftimeve të ashpra, këtyre (kategorive) u lejohet të falen në mjetin e udhëtimit. Po ashtu dhe i sëmuri, i cili nuk mundet të qëndrojë në këmbë, falet ulur nëse mundet, e nëse nuk mundet, falet shtrirë. Ndërsa, atij që është duke falur namaz vullnetar, i lejohet të falet në mjetin e udhëtimit, apo ulur nëse do, duke e bërë rukunë dhe sexhden me anë të përkuljes së kokës. Kështu vepron edhe i sëmuri, dhe përkuljen e kokës gjatë sexhdes e bën më të ulët sesa gjatë rukusë.

7 - Atij që është duke u falur ulur nuk i lejohet të vendosë diçka të ngritur në tokë, në mënyrë të që bëjë sexhde mbi të, mirëpo sexhden e bën më të ulët sesa rukunë- siç e përmendëm më lartë-, nëse nuk mundet ta vendosë ballin në tokë.

## Namazi në anije dhe aeroplan:

8 - Lejohet të falet namazi i obligueshëm në anije, e po ashtu dhe në aeroplan.

9 - I lejohet të falet në to ulur, nëse frikohet se do të rrëzohet (nuk e mbajnë këmbët).

10 - I lejohet që gjatë qëndrimit në këmbë të mbahet për ndonjë shtylle apo shkop, për shkak të pleqërisë apo dobësisë së trupit.

## Bashkimi mes qëndrimit në këmbë dhe uljes

11 - I lejohet të falë namazin e natës në këmbë, apo ulur, pa ndonjë arsye, dhe po ashtu i lejohet të bashkojë mes qëndrimit në këmbë dhe uljes, shembull: lidhet në namaz dhe lexon (Kuran) duke qenë ulur, pastaj pak para se të bie në ruku çohet në këmbë dhe e plotëson leximin e ajeteve të mbetura duke qenë në këmbë, pastaj përkulet në ruku e në sexhde, dhe kështu vepron edhe në rekatin e dytë.

12 - Nëse falet ulur, ulet këmbëkryq, apo me çfarëdo ulje tjetër, në të cilën rehatohet.

## Falja e namazit me këpucë
(sandale/nallane)

13 - I lejohet të falet këmbëzbathur, ashtu siç i lejohet të falet me këpucë apo sandale/nallane (fjala është për ato vende ku nuk ka shtroja, sh. p.)

14 - Është më mirë që herë të falet kështu, e herë ashtu, varësisht nga ajo që është më e lehtë për të. Pra, ai nuk e mundon veten që t'i mbathë apo t'i zbathë ato për të falur namaz. Përkundrazi, nëse është këmbëzbathur, falet në atë gjendje e nëse është me këpucë (sandale/nallane) falet në atë gjendje, përveç nëse shfaqet diçka që ia detyron të kundërtën.

15 - Nëse i zbath ato, nuk i vë në anën e tij të djathtë, por i vë në anën e tij të majtë, nëse askush nuk është duke u falur në atë anë, e nëse është dikush, atëherë i vë mes këmbëve.[1] Për këtë saktësohet urdhri i të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

---

[1] Imam Albani (Allahu e mëshiroftë): *"Them: "Në këtë ka një aludim të tërthortë që ai të mos i vendosë ato para vetes. Dhe kjo është një edukatë, të cilën e kanë lënë anash shumica e atyre që falen; i sheh se si falen në drejtim të këpucëve të tyre."*

## Falja e namazit mbi minber

16 - I lejohet imamit të falet mbi ndonjë vend të ngritur, si minberi, në mënyrë që njerëzve t'ua mësojë namazin. Ai qëndron mbi të, merr tekbirin fillestar, lexon Kuran dhe përkulet në ruku, duke qenë mbi të. Pastaj, zbret pa e kthyer shpinën, në mënyrë që të mundet ta bëjë sexhden në tokë, te baza e minberit. Më tej, kthehet në minber. Edhe në rekatin e dytë vepron ashtu siç veproi në të parin.

## Obligueshmëria e faljes së namazit në drejtim të sutres (objekti që është menjëherë pas vendit të sexhdes) dhe afrimi tek ajo

17 - E ka për detyrë që të falet në drejtim të sutres, dhe në këtë nuk ka dallim mes xhamisë apo ndonjë vendi tjetër, e as mes xhamisë së madhe apo të vogël, për shkak të përgjithësimit në fjalën e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "***Falu vetëm në drejtim të sutres dhe mos e lë askënd të të kalojë përpara. E nëse ai këmbëngulë për të kaluar, atëherë luftoje (pengoje/shtyje ashpër) atë, sepse ai me vete e ka shejtanin***."

18 - Është detyrë që ai t'i afrohet asaj (sutres), për shkak të urdhrit të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) për këtë.

19 - Mes vendit ku ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e vendoste kokën në sexhde dhe mes murit drejt të cilit falej, kishte hapësirë aq sa mund të kalonte një dele. Andaj, kush e bën këtë, ai është afruar aq sa e ka për detyrë (obligim) të afrohet.[2]

## Sa duhet të jetë e lartë sutreja

20 - Është detyrë që sutreja të jetë e ngritur mbi sipërfaqen e tokës aq sa lartësia e një apo dy pëllëmbëve, për shkak të fjalës së tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): **"*Kur ndonjëri prej jush vendosë para vetes diçka sa fundi i shalës (së***

---

[2] Imam Albani (Allahu e mëshiroftë): "*Them: "Nga kjo na bëhet e qartë se ajo çfarë veprojnë njerëzit në të gjitha xhamitë që i kam parë në Siri dhe vende tjera, pra duke u falur në mes të xhamisë, larg murit apo shtyllave, s'është gjë tjetër përveçse shkujdesje ndaj urdhrit dhe veprës së të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).*"

***devesë), atëherë le të falet dhe të mos brengoset për çfarëdo që kalon prapa saj."***[3]

21 - Ai i drejtohet në mënyrë direkte sutres, ngaqë kjo është ajo çfarë dukshëm kuptohet nga urdhri për t'u falur në drejtim të saj. Ndërsa, të lëvizësh (pak) nga ana e djathtë apo e majtë e sutres, në mënyrë që të mos falesh direkt drejt saj, është një gjë që nuk saktësohet në hadithe.

22 - Lejohet falja e namazit në drejtim të shkopit të ngulitur në tokë apo në drejtim të diçkaje të ngjashëm me të. Po ashtu, lejohet falja në drejtim të pemës, shtyllës, gruas që është shtrirë në shtrat, duke qenë nën mbulojë, dhe po ashtu në drejtim të kafshës, edhe nëse është deve.

## Ndalesa për faljen e namazit në drejtim të varreve

23 - Në asnjë mënyrë nuk lejohet falja e namazit në drejtim të varreve, qofshin ato varre të profetëve, apo të tjerëve.

---

[3] Imam Albani: "*Në hadith jepet shenjë se bërja e vijës në tokë (si sutre) nuk mjafton. Hadithi që përcillet për këtë është i dobët.*"

## Ndalesa për të kaluar para atyre që falen edhe nëse janë në xhaminë e Qabesë

24 - Nuk lejohet kalimi para atij që është duke u falur, nëse ai para vetes ka sutre (pengesë). Në këtë s'ka dallim mes Xhamisë së Shenjtë (Qabesë) dhe xhamive të tjera. Të gjitha (xhamitë) nuk dallojnë nga njëra-tjetra në lidhje me këtë çështje (moslejesën e kalimit përpara), për shkak të përgjithësimit të ardhur në fjalët e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "***Sikur ta dinte ai që kalon para atij që është duke u falur se çfarë mëkati ka bërë, më mirë për të do të ishte të qëndronte (pa lëvizur) dyzet*** (ditë, muaj apo vite - nuk iu kujtua transmetuesit, sh. p.), ***sesa të kalonte para tij.***" Domethënë: të kalojë mes tij dhe vendit ku ai e vendosë kokën në sexhde.[4]

---

[4] Imam Albani: "*Hadithi që flet se i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) u fal në hapësirën ku bëhet tavafi pa marrë sutre, ndërkohë që njerëzit kalonin para tij, është hadith i dobët; megjithëqë në të nuk përmendet se kalimi i tyre ishte mes tij dhe vendit të sexhdes.*"

## Namazfalësi e ka për detyrë ta pengojë atë që dëshiron t'i kalojë përpara, edhe nëse është në Xhaminë e Shenjtë (Qabe)

25- Atij që falet në drejtim të sutres nuk i lejohet ta lejojë askënd të kalojë para tij, për shkak të hadithit të lartcekur: "***Dhe mos e lë askënd të kalojë para teje...***" Dhe hadithit: "***Kur ndonjëri prej jush falet drejt ndonjë gjësendi që është sutre (pengesë) mes tij dhe njerëzve dhe dikush dëshiron të kalojë para tij, atëherë ai duhet ta shtyjë atë në fyt dhe le ta zmbrapsë aq sa mundet.***" Ndërsa, në një transmetim tjetër qëndron: "***Le ta pengojë (ndalë) atë dy herë. E nëse ai këmbëngulë të kalojë, atëherë le ta luftojë (d.m.th. ta shtyjë fuqishëm), sepse ai është shejtan.***"

## Ecja përpara për ta penguar kalimin

26 - Atij që është duke u falur (në drejtim të sutres) i lejohet të ecë një hap përpara apo më shumë, në mënyrë që ta pengojë nga kalimi përpara atë që nuk është i ngarkuar me obligime fetare, si: kafsha, apo fëmija, në mënyrë që ai t'i kalojë pas shpine.

## Çfarë e ndërpret namazin

27 - Prej rëndësisë së sutres në namaz është se ajo bëhet pengesë mes atij që falet drejt saj dhe prishjes së namazit së tij, nëse dikush i kalon përpara. Ndryshe nga ai që nuk falet në drejtim të saj, namazi i tij ndërpritet kur përpara i kalon gruaja e pjekur, gomari dhe qeni i zi.

# NIJETI
# (QËLLIMI)

28 - Ai që falet, patjetër duhet ta bëjë nijet namazin që dëshiron ta falë dhe ta përcaktojë atë me zemrën e vet, shembull: farzin e drekës, apo të ikindisë, apo sunetet e tyre. Nijeti është kusht apo shtyllë e namazit. Ndërsa, shqiptimi i tij me gjuhë është bidat (shpikje në fe), që e kundërshton sunetin. Askush prej imamëve të fesë që pasohen verbërisht nga njerëzit, nuk e tha një gjë të tillë (d.m.th që ai të thuhet me gojë).

# TEKBIRI
# (THËNIA ALL-LLAHU EKBER)

29 - Pastaj e hap (e fillon) namazin e tij duke thënë: "All-llahu ekber". Kjo thënie është shtyllë e namazit, për shkak të fjalës së të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem): "***Çelësi i namazit është abdesi. Në të (namaz) hyhet me tekbir dhe dilet me teslim (fjalën es-selamu alejkum).***"[5]

30 - Ai nuk e ngrit zërin e tij me tekbir në asnjërin namaz, përveç nëse është imam.

31 - Myezinit i lejohet të përcjellë tekbiret e imamit te njerëzit, nëse është e nevojshme një gjë e tillë, shembull: kur imami është i sëmurë, apo e ka zërin e dobët, apo ka numër të madh të atyre që falen pas tij.

32 - Ai që falet pas imamit, tekbirin e thotë vetëm pasi që imami ta përfundojë atë.

---

[5] Imam Albani: *"Domethënë (tekstualisht): "tekbiri i bën haram"- veprat të cilat Allahu i ka bërë haram gjatë tij (namazit), "ndërsa teslimi i bën hallall"- veprat që Ai i ka lejuar jashtë namazit."*

## Ngritja e duarve dhe si bëhet ajo

33 - I ngrit duart së bashku me thënien e tekbirit (All-llahu ekber), apo para saj, apo pas saj. Të gjitha këto forma saktësohen në sunet.

34 - Duart i ngrit me gishtërinj të shtrirë (të drejtuar, jo të hapur e as të bashkuar).

35 - Shuplakat e duarve i vë në nivel me supet, ndërsa nganjëherë i ngrit shumë lart, deri në nivel me bulat e veshëve.[6]

## Si vendosen duart

36 - Pastaj e vendosë dorën e tij të djathtë mbi dorën të majtë, menjëherë pas tekbirit. Vendosja e duarve në këtë mënyrë është prej suneteve të Profetëve (alejhimus-salatu ues-selam), dhe i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) urdhëroi për të, andaj nuk lejohet lëshimi i tyre poshtë.

---

[6] Imam Albani: *"Prekja e bulave të veshëve me gishtat e mëdhenj të dorës nuk ka kurrfarë baze në sunet, madje unë këtë e konsideroj si nxitëse të vesveseve."*

37 - Ai e vendosë dorën e tij të djathtë mbi shpinën e dorës së majtë, mbi kyç dhe parakrah.

38 - E herë-herë, dorën e tij të majtë e kap me grushtin e dorës së tij të djathtë.[7]

## Ku vendosen duart

39 - Sikur burri, ashtu edhe gruaja, duart i vendosin vetëm në gjoks; që të dy veprojnë njësoj.[8]

40 - Nuk lejohet vendosja e dorës së djathtë në bel (ijë).

## Përulësia dhe shikimi në vendin e sexhdes

41 - Ai duhet të tregohet i përulur në namazin e tij dhe të shmangë çdo gjë që ia largon vëmendjen nga ai, si: zbukurimet (dekorimet) dhe gdhendjet (vizatimet në shtroja apo mure). Ai nuk falet kur

---

[7] Imam Albani: *"Ndërsa, bashkimi mes vënies së dorës së djathtë mbi të majtën dhe mes kapjes së tyre në të njëjtën kohë, gjë që e pëlqyen disa prej të mëvonshmëve, është e pabazë."*

[8] Imam Albani: *"Vendosja e duarve diku tjetër përveç gjoksit, ose ka mbështetje në hadith të dobët, ose në diçka që nuk ka bazë."*

shtrohet ushqimi që e lakmon shumë dhe as atëherë kur i duhet patjetër të lirohet nga dy nevojat.

42 - Gjersa është në këmbë (kijam), ai shikon aty ku e vendosë kokën në sexhde.

43 - Nuk e hedh shikimin djathtas apo majtas, sepse kjo është grabitje (vjedhje) hileqare, që shejtani e vjedhë nga namazi i tij.

44 - Nuk i lejohet ta drejtojë shikimin lart në qiell.

## Lutja e hapjes së namazit

45 - Pastaj e hap leximin e Kuranit me njërën prej lutjeve që saktësohen nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), e të cilat janë të shumta. Mirëpo, më e njohura prej tyre është:

سُبْحَانَكَ اللَّهُمَّ وَبِحَمْدِكَ وَتَبَارَكَ اسْمُكَ وَتَعالَى
جَدُّكَ وَلا إِلَهَ غَيْرُكَ

"SubhānekAll-llāhum-me we bihamdike we tebārekesmuke we te'ālā xhed-duke we lā ilāhe gajruke - *I pastër nga çdo e metë je Ti, o Allah, dhe Ty të*

*takon lavdi e falënderimi! I begatë është Emri Yt dhe e lartë është Madhështia Jote! S'ka të adhuruar të vërtetë përveç Teje!"*

Po ashtu, është saktësuar urdhri (i të Dërguarit) për të, andaj është mirë që njeriu ta thotë rregullisht atë.[9]

[9] Kush dëshiron të shikojë lutjet e tjera, le t'i kthehet librit (versionit të zgjeruar) "Forma e namazit" f. 91-92, botuar nga Mektebetu El-Me'arif në Rijad.

# LEXIMI
# (EL-KIRA'ETU)

46 - Pastaj kërkon mbrojtje nga Allahu i Lartësuar. Kjo është e obligueshme dhe ai bën mëkat nëse e lë.

47 - Prej sunetit është që herë-herë të thotë:

أَعُوذُ بِاَللَّهِ مِنْ الشَّيْطَانِ الرَّجِيمِ مِنْ هَمْزِهِ وَنَفْخِهِ وَنَفْثِهِ

"E'ūdhu bil-lāhi minesh-shejtānirr-rraxhīm min hemzihi ue nefhihi ue nefthihi - *Mbrohem me Allahun nga dëmi i shejtanit të mallkuar, nga cytjet e tij, nga fryma/mendjemadhësia që ai e shkakton dhe nga nefthi i tij!"*

Qëllimi me en-nefeth këtu është poezia e qortuar.

48 - E herë-herë thotë:

أَعُوذُ بِاَللَّهِ السَّمِيعِ الْعَلِيمِ مِنْ الشَّيْطَانِ...

"E'ūdhu bil-lāhis-semi'il-alimi minesh-shejtāni..." (deri në fund) - *Mbrohem me Allahun, i Cili dëgjon dhe di gjithçka, nga dëmi i shejtanit...)!"*

49 – Pastaj, si në namazet që falen me zë, si në ato pa zë, thotë pa zë:

بِسْمِ اللَّـهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيمِ

"Bismil-lāhirr-rrahmānirr-rrahīm - *Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!"*

## Leximi i el-fatihas

50 - Pastaj e lexon suren el-fatiha deri në fund- edhe besmeleja (*bismil-lāhirr-rrahmānirr-rrahīm)* është pjesë e saj. Leximi i el-fatihas është shtyllë, pa të cilën namazi nuk është i vlefshëm. Andaj, joarabët e kanë për detyrë ta mësojnë përmendsh atë.

51 - Kush nuk mundet (ta mësojë atë), i mjafton të thotë: "SubhanAll-llah, uel-hamdulil-lah, ue la ilahe il-lAllah, All-llahu ekber, ue la haule ue la kuwwete il-la bil-lah."

52 - Prej Sunetit është që gjatë leximit të saj, ta ndajë ajet për ajet duke u ndalur në fund të secilit ajet. Pra thotë:

بِسْمِ اللَّـهِ الرَّحْمَـٰنِ الرَّحِيم dhe ndalet.

Pastaj thotë: ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلْعَـٰلَمِينَ dhe ndalet.

Pastaj thotë: ٱلرَّحْمَـٰنِ ٱلرَّحِيمِ dhe ndalet.

Pastaj vazhdon: مَـٰلِكِ يَوْمِ ٱلدِّينِ dhe ndalet... Kështu vazhdon deri në fund të saj.

Kështu ishte dhe leximi i Profetit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në tërësi. Ai ndalej në fund të çdo ajeti, dhe nuk e lidhte ajetin me tjetrin që vijonte, edhe nëse lidheshin për nga kuptimi.

53 - Lejohet të lexohet مَالِكِ dhe مَلِكِ.

## Leximi i saj nga ai që falet pas imamit

54 - Është detyrë për atë që falet pas imamit ta lexojë suren el-fatiha, si në namazet pa zë, si në ato me zë, nëse (në ato me zë) nuk e dëgjon leximin e

imamit, apo nëse imami ndalet për një çast pas përfundimit të saj, në mënyrë që ai i cili falet pas tij të mund ta lexojë atë.

Edhe pse mendojmë se kjo heshtje nga ana e imamit nuk ka bazë në sunet.[10]

## Leximi pas el-fatihas

55 - Është sunet që pas el-fatihas, në dy rekatet e para, të lexojë edhe një sure tjetër apo disa ajete, madje edhe në namazin e xhenazes.

56 - I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nganjëherë e zgjaste leximin pas el-fatihas, e nganjëherë e shkurtonte për shkak të udhëtimit, apo kollitjes, apo sëmundjes, apo kur dëgjonte ndonjë fëmijë duke qarë.

57 - Leximi ndryshon varësisht nga ndryshimi i namazeve. Zakonisht, leximi në namazin e sabahut është më i gjatë se në namazet e tjera, pastaj në

---

[10] *Kam përmendur argumentet në të cilat mbështeten ata që e lejojnë këtë (heshtje) dhe ato që i kundërshtojnë ato, në veprën "Silsiletu El-Ehadith Ed-Dai'feti", nr. 546-547, vëll. 2, f. 24-25, botuar nga Mektebetu El-Me'arif.*

drekë, pastaj në ikindi, pastaj në jaci, pastaj në aksham.

58 – Ndërsa, leximi në namazin e natës është më i gjatë se në të gjitha namazet e tjera.

59 - Prej sunetit është që leximi në rekatin e parë të jetë më i gjatë sesa ai në rekatin e dytë.

60 - Po ashtu, prej sunetit është që leximi në dy rekatet e fundit të jetë më i shkurtër sesa ai në dy rekatet e para; pra të jetë sa gjysma e tij.[11]

## Leximi i el-fatihas në çdo rekat

61 - Është obligim që el-fatiha të lexohet në çdo rekat.

62 - Është prej sunetit që nganjëherë, në dy rekatet e fundit, pas saj të lexohet diçka nga Kurani.

63 - Imamit nuk i lejohet ta zgjasë leximin më shumë sesa që përcillet në Sunet, ngaqë me këtë i

---

[11] Nëse dëshiron ta shikosh në mënyrë të detajuar këtë kapitull, atëherë ktheju versionit të plotë të librit "Forma e namazit", f. 102.

rëndon ata që falen pas tij, si: të moshuarin, apo të sëmurin, apo gruan që duhet ta ushqejë fëmijën e saj me gji, apo atë që ka ndonjë nevojë (të papërfunduar).

## Leximi me zë dhe pa zë

64 - Lexon me zë në namazin e sabahut, në namazin e xhumasë, në namazin e dy bajrameve, në namazin për kërkimin e shiut, në namazin e eklipsit dhe në dy rekatet e para të akshamit e të jacisë.

Pa zë lexon në namazin e drekës, të ikindisë, në rekatin e tretë të akshamit dhe në dy rekatet e fundit të jacisë.

65 - Imamit i lejohet që nganjëherë ta ngrit zërin gjatë leximit të ndonjë ajeti në namazet pa zë, në mënyrë që xhemati ta dëgjojë.

66 - Në vitër dhe në namazin e natës, herë-herë lexon pa zë e herë-herë me zë, mirëpo zërin e ngrit mesatarisht.

## Tertili i Kuranit

67 - Është Sunet që Kuranin ta lexojë me tertil (ngadalë e qartë), pa u ngutur e pa shpejtuar. Pra, e lexon me një lexim gjatë të cilit shqiptohen qartë të gjitha shkronjat. Po ashtu, është sunet ta zbukurojë zërin gjatë leximit të Kuranit.

E këndon atë brenda kufijve të rregullave të njohura te dijetarët e texhvidit dhe nuk e këndon me melodi të shpikura e as sipas notave muzikore.

## Përmirësimi i imamit

68 - Është e ligjësuar për atë që falet pas imamit, që ta përmirësojë e t'ia kujtojë (pjesët e Kuranit), kur atij i ngatërrohet leximi.

# PËRKULJA NË RUKU

69 - Kur e përfundon leximin, hesht për një çast të shkurtër, aq sa i kthehet frymëmarrja.

70 - Pastaj i ngrit duart me njërën nga format që janë përmendur më sipër tek tekbiri fillestar.

71 - Dhe e thotë tekbirin (All-llahu ekber). Kjo është obligim.

72 - Pastaj përkulet në ruku, aq sa i qetësohen nyjat dhe secila gjymtyrë të zë vendin e vet. Kjo është shtyllë e namazit.

## Si bëhet rukuja

73 - Shuplakat e duarve i vendosë mirë mbi gjunjë. Gishtat i ndan, sikur të ishte duke i kapur gjunjët me shuplakat e duarve. E tërë kjo është obligim.

74 - Shpinën e zgjat dhe e shtrin, madje edhe sikur t'i hidhej uji sipër, ai do të qëndronte. Kjo është obligim.

75 - Nuk e ulë kokën dhe as nuk e ngrit, mirëpo e lë në një vijë me shpinën.

76 - Bërrylat i largon nga anët.

77 - Në ruku thotë tri herë, apo më shumë:

سُبْحَانَ رَبِّيَ الْعَظِيمُ

“Subhane Rab-bijel-a'dhim - *I Pastër nga çdo e metë është Zoti im Madhështor*!”[12]

## Barazia mes shtyllave të namazit

78 - Prej Sunetit është që shtyllat e namazit të jenë të barabarta në gjatësi. Pra, rukunë, qëndrimin në këmbë pas ngritjes nga rukuja, sexhden dhe uljen mes dy sexhdeve, t'i bëjë të përafërta (për nga gjatësia).

79 - Nuk i lejohet të lexojë Kuran në ruku dhe as në sexhde.

---

[12] Ka dhe dhikre të tjera që thuhen në këtë shtyllë (ruku). Disa prej tyre janë të gjata, disa të mesme dhe disa të shkurtra. Referoju versionit të plotë të librit "Forma e namazi”, f. 132.

## **Drejtimi** (ngritja) **nga rukuja**

80 - Pastaj e ngrit shpinën nga rukuja. Ky veprim është shtyllë e namazit.

81 - Gjatë ngritjes thotë:

سَمِعَ اللهُ لِمَنْ حَمِدَهُ

"Semi'All-llahu limen hamideh - *Allahu e dëgjon/i përgjigjet atij që e lavdëron Atë.*"

Kjo është obligim të thuhet.

82 - Gjatë ngritjes nga rukuja i ngrit edhe duart sipas njërës nga format e cekura më lartë (tek tekbiri fillestar).

83 - Pastaj qëndron drejt dhe qetë, derisa secili asht të kthehet në pozitën e tij. Ky veprim është shtyllë e namazit.

84 - Gjatë këtij qëndrimi thotë:

رَبَّنَا وَ لَكَ الْحَمْدُ

“Rab-bena we lekel-hamd[13] - *O Zoti ynë, vetëm Ty të përket lavdërimi.”*

Kjo është obligim për secilin që fal namaz, edhe për atë që falet pas imamit, sepse ky është dhikri që thuhet gjatë qëndrimit në këmbë, ndërsa ai para tij (semi'All-llahu...) është dhikri që thuhet gjatë ngritjes nga rukuja.[14]

85 - Siç u cek edhe më lartë, ai e bën të barabartë për nga gjatësia këtë qëndrim me rukunë.

## Sexhdeja

86 - Pastaj thotë: "All-llahu ekber". Kjo është obligim.

87- Nganjëherë i ngrit edhe duart.

---

[13] Ka dhe dhikre të tjera që thuhen në këtë gjendje. Referoju versionit të plotë të librit "Forma e namazit”, f. 135.

[14] Imam Albani: *“Nuk është e ligjshme që gjatë këtij qëndrimi të vendosen duart njëra mbi tjetrën, ngaqë një gjë e tillë nuk transmetohet. Nëse dëshiron të zgjerohesh më shumë, atëherë ktheju librit origjinal: "Forma e namazit..."*

## Rënia me duar

88 - Pastaj bie në sexhde me duar, të cilat i vendosë para gjunjëve. Këtë e urdhëroi i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe njëkohësisht është ajo që saktësohet nga vepra e tij. Ai ndaloi që t'i ngjasojmë uljes së devesë. Deveja ulet me gjunjët e saj, të cilët i ka në pjesën e përparme të trupit (në dy këmbët e përparme).

89 - Sexhdeja është shtyllë e namazit. Kur të bie në sexhde, mbështetet në shuplakat e duarve dhe i shtrin (hap) ato.

90 - Gishtat e duarve i bashkon.

91 - Dhe i drejton nga Kibla.

92 - Shuplakat e duarve i vendosë në nivel me supet.

93 - E herë-herë i vendosë në nivel me veshët.

94 - Është obligim që bërrylat t'i ndajë nga toka dhe të mos i shtrijë ashtu siç vepron qeni.

95 - Hundën dhe ballin e vendosë (mbështetë) mirë në tokë. Kjo është shtyllë e namazit.

96 - Po ashtu i vendosë mirë edhe gjunjët.

97 - Gjithashtu edhe majat (gishtërinjtë) e këmbëve.

98 - Këmbët i mban të ngritura. Të gjitha këto janë obligime.

99 - Majat (gishtërinjtë) e këmbëve i drejton nga Kibla.

100 - Thembrat i bashkon (ngjit) fort mes vete.

## Drejtimi i gjymtyrëve në sexhde

101 - Ai e ka obligim të drejtohet në sexhde, duke u mbështetur me një mbështetje të barabartë mbi të gjitha gjymtyrët me të cilat bëhet ajo (sexhdeja), të cilat janë: balli së bashku me hundën, dy shuplakat, gjunjët dhe majat e këmbëve.

102 - Kush drejtohet në sexhde sipas kësaj mënyre, ai padyshim që është qetësuar në të; dhe qetësia gjatë sexhdes është gjithashtu shtyllë e namazit.

103 - Gjatë sexhdes thotë tri herë, apo më shumë:

سُبْحَانَ رَبِّيَ الْأَعْلَى

“Subhane rabbijel-a'la - *I Pastër nga çdo e metë është Zoti im, më i Larti.*”[15]

104 - Është e pëlqyeshme që t'i shpeshtojë lutjet në sexhde, sepse është një gjendje/pozitë ku shpresohet shumë përgjigjja e lutjeve.

105 - Sexhden e bën të përafërt me rukunë për nga gjatësia, siç u përmend më lartë.

106 - Lejohet bërja e sexhdes në tokë, apo mbi ndonjë pengesë mes tokës dhe ballit, si: rrobë, apo shtrojë, apo hasër, e të ngjashme me to.

107 - Nuk lejohet leximi i Kuranit gjatë sexhdes.

**Uljet *el-iftirash* dhe *el-ik'a'* mes dy sexhdeve:**

108 - Pastaj e ngrit kokën duke thënë "All-llahu ekber". Kjo është obligim.

109 - Nganjëherë i ngrit edhe duart.

110 - Pastaj ulet i qetësuar, derisa secili asht të kthehet në vendin e vet. Kjo është shtyllë e namazit.

---

[15] Ka dhe dhikre tjera, të cilat i gjen në versionin e zgjeruar të librit "Forma e namazit..." f. 145.

111 - Këmbën e majtë e shtrin dhe ulet mbi të. Kjo është obligim.

112 - Këmbën e djathtë e drejton.

113 - Gishtërinjtë e saj i kthen nga Kibla. (kjo është ulja *el-iftirash*, sh.p.)

114 - Nganjëherë lejohet ulja *el-ik'a'*, domethënë: ulja në dy thembrat dhe në gishtat e këmbëve.

115 - Në këtë ulje thotë:

اللَّهُمَّ اغْفِرْ لِي وَارْحَمْنِي وَاجْبُرْنِي وَارْفَعْنِي وَعَافِنِي وَارْزُقْنِي

"All-llahummagfirli, uerhamni, uexhburni, uerfa'ni, ue a'fini, uerzukni - *O Allah, më fal, më mëshiro, ma përmirëso gjendjen, më ngrit në gradë, më jep shëndet/mirëqenie dhe më furnizo!"*

116 - E nëse do thotë:

رَبِّ اغْفِرْ لِي رَبِّ اغْفِرْ لِي

"Rabbigfir li, Rabbigfir li - *O Zoti im, më fal mua! O Zoti im, më fal mua!"*

117 - Këtë ulje e zgjat derisa të jetë e përafërt me sexhden e tij.

## Sexhdeja e dytë

118 - Pastaj e thotë tekbirin (All-llahu ekber). Kjo është obligim.

119 - Nganjëherë së bashku me këtë tekbir i ngrit edhe duart.

120 - Pastaj e bën edhe sexhden e dytë. Edhe kjo sexhde është shtyllë e namazit.

121 - Në të vepron ashtu siç veproi në sexhden e parë.

## **Xhelsetu el-istirahati** (ulja e pushimit)

122 - Kur e çon kokën nga sexhdeja e dytë dhe dëshiron të ngrihet për në rekatin e dytë, e thotë tekbirin (All-llahu ekber). Kjo është obligim.

123 - Nganjëherë i ngrit edhe duart.

124 - Para se të çohet, ulet në këmbën e tij të majtë duke qëndruar drejt, derisa çdo asht të kthehet në vendin e vet.

## Rekati i dytë

125 - Pastaj çohet për në rekatin e dytë duke u mbështetur në duart e tij të bëra grusht, ashtu siç i bën ai që mbrun (gatuan) brumin. Kjo (ngritja për në rekatin e dytë) është shtyllë e namazit.

126 - Në rekatin e dytë vepron ashtu siç veproi në të parin.

127 - Porse, nuk e lexon lutjen e hapjes.

128 - Dhe rekatin e dytë e bën më të shkurtër se të parin.

## Ulja në tesheh-hud

129 - Kur ta përfundojë rekatin e dytë, ulet në tesheh-hud. Kjo është obligim.

130 - Ulet në formën *iftirash*, ashtu siç u përmend më sipër, tek ulja mes dy sexhdeve.

131 - Mirëpo këtu nuk lejohet ulja në formën *el-ik'a'*.

132 - Shuplakën e djathtë e vendosë mbi kofshën dhe gjurin e djathtë, ashtu që fundi i bërrylit të djathtë të jetë mbi kofshën e tij, duke mos e ndarë prej saj.

133 - Shuplakën e majtë e shtrin dhe e vendosë mbi kofshën dhe gjurin e tij të majtë.

134 - Nuk i lejohet të ulet (në teshehud) i mbështetur në dorën e tij, e veçanërisht në të majtën.

### **Lëvizja e gishtit** (tregues) **dhe shikimi në të**

135 - Nganjëherë i mbledhë të gjithë gishtërinjtë e dorës së djathtë, e gishtin e madh e vendosë mbi gishtin e mesëm.

136 - E nganjëherë me ata dy e formon një rreth.

137 - Me gishtin tregues bën shenjë drejt Kibles.

138 - Shikimin e hedh drejt tij (gishtit).

139 - E lëvizë atë dhe lutet me të, prej fillimit të teshehudit e deri në fund të tij.

140 - Nuk bën me shenjë me gishtin e dorës së majtë.

141 - Tërë këtë e vepron në dy teshehudet.

## Forma e teshehudit dhe lutja pas tij

142 - Teshehudi është obligim. Nëse e harron, bën dy sexhdet e harresës (sehui sexhden).

143 - Teshehudi lexohet me zë të heshtur.

144 - Forma e tij është:

التَّحِيَّاتُ لِلَّهِ وَالصَّلَوَاتُ وَالطَّيِّبَاتُ السَّلَامُ عَلَى النَّبِيِّ وَرَحْمَةُ اللَّهِ وَبَرَكَاتُهُ السَّلَامُ عَلَيْنَا وَعَلَى عِبَادِ اللَّهِ الصَّالِحِينَ أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلَهَ إلا الله وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ

“Et-tehij-jātu lil-lāhi wes-salewātu wet-taj-jibātu es-selāmu 'alen-nebijji we rahmetull-llāhi we berekātuhū, es-selāmu 'alejnā we 'alā 'ibādil-lāhis-salihīn. Esh'hedu en lā ilāhe il-lAll-llāhu we esh'hedu en-ne Muham-meden 'abduhū we resuluhū. - *Të gjitha lavdërimet, duatë dhe fjalët e dëlira i takojnë Allahut. Paqja qoftë mbi të Dërguarin dhe po ashtu mëshira dhe bekimi i Allahut. Paqja qoftë mbi ne dhe mbi robërit e drejtë të Allahut. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar*

*me të drejtë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhammedi është rob dhe i Dërguar i Tij."*[16]

145 - Pas përfundimit të teshehudit dërgon salavate për të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe thotë:

اللَّهُمَّ صَلِّ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَعَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ اللَّهُمَّ بَارِكْ عَلَى مُحَمَّدٍ وَعَلَى آلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلَى إِبْرَاهِيمَ وَعَلَى آلِ إِبْرَاهِيمَ إِنَّكَ حَمِيدٌ مَجِيدٌ

"All-llāhum-me sal-li 'alā Muham-medin we 'alā āli Muham-medin kemā sal-lejte 'alā Ibrāhīme we 'alā āli Ibrāhīme in-neke Hamīdun Mexhīd.

---

[16] Imam Albani: *"Kjo: "es-selāmu 'alen-nebijji" është ajo çfarë ligjësohet pas vdekjes së të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe është ajo çfarë saktësohet në formën e teshehudit të përcjellë nga ibn Mes'udi, Aisha, ibn Zubejri dhe ibn Abbasi radijAllahu anhum. Kush dëshiron të zgjerohet me tepër, le t'i kthehet librit tim "Forma e namazit..." f.161. Në po këtë libër ka dhe forma të tjera të saktësuara (të teshehudit), mirëpo kjo që solla është më e sakta."*

All-llāhum-me bārik 'alā Muham-medin we 'alā āli Muham-medin kemā bārekte 'alā Ibrāhīme we 'alā āli Ibrāhīme in-neke Hamīdun Mexhīd - *O Allah! Dërgo salavate mbi Muhammedin dhe mbi familjen e Muhammedit siç ke dërguar salavate mbi Ibrahimin dhe mbi familjen e Ibrahimit; Ti, me të vërtetë, je i denjë për Lavdërim, përplot Madhështi. O Allah! Bekoje Muhammedin dhe familjen e Muhammedit, siç e ke bekuar Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit; Ti, me të vërtetë, je i denjë për Lavdërim, përplot Madhështi."*

146 - E nëse dëshiron ta shkurtosh, thua:

"All-llāhum-me sal-li 'alā Muham-medin we 'alā āli Muham-medin we bārik 'alā Muham-medin we 'alā āli Muham-medin kemā sal-lejte we bārekte 'alā Ibrāhīme we 'alā āli Ibrāhīme, in-neke Hamīdun Mexhīd."

147 - Pastaj, në këtë teshehud e zgjedh një dua (lutje) që përcillet (në Sunet), e cila i pëlqen më së shumti dhe e lut Allahun me të.

## Rekati i tretë dhe i katërt

148 - Pastaj e thotë tekbirin (All-llahu ekber). Kjo është obligim. Prej sunetit është që tekbirin ta thotë duke qenë ulur.

149 - Nganjëherë i ngrit edhe duart.

150 - Pastaj çohet për në rekatin e tretë, i cili është shtyllë e namazit, sikur ai pas tij.

151 - Njëjtë vepron edhe kur dëshiron të çohet për në rekatin e katërt.

152 - Mirëpo, para se të çohet, ulet në këmbën e tij të majtë, duke qëndruar drejt, derisa çdo asht të kthehet në vendin e vet.

153 - Më tej, çohet duke u mbështetur në duart e tij, ashtu siç veproi gjatë ngritjes për ne rekatin e dytë.

154 - Pastaj e lexon- në mënyrë të obligueshme- suren e el-fatiha, si në rekatin e tretë ashtu edhe në të katërtin.

155 - E herë-herë pas saj e shton edhe leximin e një apo më shumë ajeteve.

## **Duaja** (lutja) **e kunutit bëhet kur të vijnë gjendjet e rënda** (mbi muslimanët) **dhe pozita ku thuhet ajo**

156 - Është sunet që të bëjë kunut dhe të lutet për muslimanët, për shkak të ndonjë gjendjeje të rëndë që i ka goditur ata.

157 - Kjo lutje thuhet pas rukusë, pasi që të thotë: "Rabbena we lekel-hamd".

158 - Kunuti nuk ka ndonjë lutje të rregullt, mirëpo njeriu lutet me atë që përputhet me gjendjen e rëndë.

159 - Gjatë kësaj lutje i ngrit duart.

160 - Nëse është imam, e ngrit zërin gjatë saj.

161 - Ndërsa, ata që falen pas tij thonë: "Amin!" (O Allah, përgjigju!)

162 - Kur ta përfundojë lutjen, merr tekbir (All-llahu ekber) dhe bie në sexhde.

## Duaja e kunutit në namazin e vitrit, pozita ku thuhet ajo dhe forma e saj

163 - Sa i përket duasë së kunutit në namazin e vitrit, ajo ligjësohet nganjëherë.

164 - Vendi (pozita) kur ajo thuhet është para rukusë, ndryshe nga kunuti për largimin e gjendjes së rëndë.

165 - Ai lutet me këtë lutje:

اللَّهُمَّ اهْدِنِي فِيمَنْ هَدَيْتَ وَعَافِنِي فِيمَنْ عَافَيْتَ وَتَوَلَّنِي فِيمَنْ تَوَلَّيْتَ وَبَارِكْ لِي فِيمَا أَعْطَيْتَ وَقِنِي شَرَّ مَا قَضَيْتَ فَإِنَّكَ تَقْضِي وَلَا يُقْضَى عَلَيْكَ وَ إِنَّهُ لَا يَذِلُّ مَنْ وَالَيْتَ وَ لَا يَعِزُّ مَنْ عَادَيْتَ تَبَارَكْتَ رَبَّنَا وَتَعَالَيْتَ وَ لَا مَنْجَا مِنْكَ إِلَّا إِلَيْكَ.

“All-llahummeh-dini fi men hedejte, we a'fini fi men a'fejte, we tewel-leni fi men tewel-lejte, we barik li fi ma a'tajte, we kini sherr-rre ma kadajte, fe inneke takdi we la jukda a'lejke, we innehu la jedhil-lu men walejte we la je'izzu men a'dejte, tebarekte rabbena we te'alejte, we la menxha minke il-la ilejke

*- O All-llah! Më udhëzo në mesin e atyre që i ke udhëzuar, më jep mirëqenie në mesin e atyre që u ke dhënë mirëqenie, më mbështet mua me ata të cilët i ke mbështetur, më beko në atë që Ti më ke dhuruar, më ruaj nga e keqja e asaj që Ti ke përcaktuar, se vërtet, Ti gjykon dhe askush s'mund të të gjykojë Ty, dhe nuk është poshtëruar ai të cilin Ti e ke miqësuar e as që është i nderuar ai që Ti e ke armiqësuar. I bekuar qofsh, o Zot dhe i Lartësuar! Nuk ka shpëtim prej Teje, përveçse duke u kthyer tek Ti."*

166 - I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ua mësonte shokëve të tij këtë lutje.

Andaj, nuk i shtohet diçka tjetër, përveç salavateve për të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem); kjo lejohet, ngaqë është saktësuar nga shokët e tij (radijAllahu anhum).

167 - Pastaj bie ne ruku dhe i bën dy sexhdet, siç është përmendur më sipër.

## Teshehudi i fundit dhe ulja në formën *et-tewerruk*

168 - Pastaj ulet në teshehudin e fundit, dhe që të dy janë obligim.

169 - Në të vepron njëjtë, sikur në teshehudin e parë.

170 – Përveçse në të ulet në formën *et-tewerruk*: kofshën e majtë e vendosë në tokë dhe dy këmbët i nxjerrë në një anë (anën e djathtë), ndërkohë që këmbën (shputën) e majtë e fut nën kërcirin e djathtë.

171 - Shputën e këmbës së djathtë e mban të ngritur.

172 - E nganjëherë lejohet ta shtrijë atë për tokë.

173 - Me shuplakën e majtë e mbulon gjurin e tij (të majtë), duke u mbështetur fort në të.

## Obligimi i dërgimit të salavateve për të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe i kërkimit të mbrojtjes së Allahut nga dëmi i katër gjërave

174 - Në këtë teshehud ai e ka për detyrë të dërgojë salavate për të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem); në teshehudin e parë kemi përmendur disa forma të tyre (salavateve).

175 - Po ashtu e ka për detyrë të kërkojë nga Allahu që ta ruajë nga dëmi i katër gjërave, duke thënë:

اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ عَذَابِ جَهَنَّمَ وَ مِنْ عَذَابِ الْقَبْرِ وَ مِنْ فِتْنَةِ الْمَحْيَا وَالْمَمَاتِ وَ مِنْ شَرِّ فِتْنَةِ الْمَسِيحِ الدَّجَّالِ

“All-llahum-me in-ni e'udhu bike in a'dhabi Xhehen-nem, we min a'dhabil-kabri, we min fitnetil-mahja wel-memati, we min sherr-rri fitnetil-mesihid-dhexh-xhal - *O Allahu, me Ty mbrohem nga dënimi i Xhehenemit, nga dënimi i varrit, nga sprova e jetës dhe e vdekjes dhe nga e keqja e sprovës së Dexhalit*!”[17]

---

[17] "*Sprova e jetës*" janë ato gjëra që i shfaqen njeriut gjatë jetës së tij prej joshjes (sprovimit) pas dunjasë dhe epsheve të saj.

## Lutja para selamit

176 - Pastaj lutet për veten me ndonjë lutje që i pëlqen, prej atyre lutjeve që pohohen në Kuran e Sunet dhe të cilat janë të shumta e të mira. E nëse nuk di asnjërën prej tyre, lutet me atë lutje që i vjen më lehtë, e cila i sjell dobi në fenë apo jetën e tij.

## Dhënia e selamit (*et-teslim*) dhe llojet e tij

177 - Pastaj jep selam në anën e djathtë- dhe kjo është shtyllë e namazit- derisa t'i duket bardhësia e faqes së djathtë.

178 - Po ashtu, jep selam në anën e e majtë, derisa t'i duket bardhësia e faqes së tij të majtë, edhe nëse është në namazin e xhenazes.

179 - Imami e ngrit zërin gjatë dhënies së selamit, përveç në namazin e xhenazes.

---

"*Sprova e vdekjes*" është sprova e varrit dhe pyetja e dy engjëjve. "*Sprova e mesihut Dexhxhal*", janë ato gjëra të jashtëzakonshme që ai i shfaqë (me lejen e Allahut), nëpërmjet të cilave i devijon shumë prej njerëzve dhe ata e pasojnë atë, kur u thotë dhe pretendon se është Zoti.

180 - Dhënia e selamit i ka disa forma:

*E para:*

السَّلَامُ عَلَيْكُمْ وَ رَحْمَةُ اللَّهِ وَ بَرَكَاتُهُ

"Es-selamu alejkum we rahmetull-llahi we berekatuhu)- në anën e djathtë, (që d.m.th: "Paqja, mëshira dhe begatia e Allahut qofshin me ju!")

السَّلَامُ عَلَيْكُمْ وَ رَحْمَةُ اللَّهِ

"Es-selamu alejkum we rahmetull-llah" - në anën e majtë.

*E dyta:*

Njëjtë (në të dyja anët), përveç fjalës *"we berekatuhu"*.

*E treta:*

"Es-selamu alejkum ue rahmetull-llah"- në anën e djathtë.

*"Es-selamu alejkum"*- në anën e majtë.

*E katërta:*

Vetëm njëherë *"es-selamu alejkum"* përpara fytyrës së tij, duke u kthyer pak në të djathtë.

# MBYLLJE

Vëllai im musliman! Kjo është ajo që pata mundësi të sjell në pika të shkurtra rreth formës së namazit të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), duke u munduar që me këtë të ta afroj atë (formë) ty, në mënyrë që ajo të jetë e qartë tek ti dhe e pranishme në mendjen tënde, sikur të ishe duke e parë me sy.

Nëse ti falesh sipas namazit të të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) që ta përshkrova këtu, atëherë unë, me të vërtetë shpresoj tek Allahu i Lartësuar që Ai ta pranojë atë (namazin) prej teje; ngaqë ti me këtë e ke realizuar në vepër fjalën e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem):

"***Faluni ashtu siç më keni parë mua duke u falur!***"

Më tej, ti e ke për detyrë të mos harrosh përkujdesjen ndaj pranisë së zemrës dhe përulësisë në namaz, sepse ky është qëllimi final i qëndrimit të njeriut para Allahut të Lartësuar (në namaz). Aq sa ti e realizon në veten tënde këtë që ta përshkrova, prej përulësisë dhe faljes së namazit ashtu siç falej ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), po aq të takon dobia

që shpresohet (nga namazi), për të cilën aludoi Zoti ynë i Lartësuar në Kuran:

**"Me të vërtetë, namazi ndalon nga punët e ndyta e të këqija."** El-A'nkebut, 45.

Krejt në fund, e lus Allahun e Lartësuar të na i pranojë namazet dhe veprat tjera të mira! E lus të na e ruajë shpërblimin për to ditën kur e takojmë Atë:

**"Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** Esh-Shu'arau, 88-89.

Çdo lavd i përket Allahut, Zotit të botëve!

# KY PUNIM

- Përshkruan se si falej i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), prej tekbirit deri në dhënien e selamit, sikur të ishe duke e parë. Kjo paraqitet me shprehje të shkurtra, në të cilat nuk ka ndërlikime e paqartësi; ndërkohë që këto shprehje janë larg nga analogjitë e opinionet e paqëlluara.

- Në këtë punim kam përfshirë çdo gjë që saktësohet nga i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) lidhur me temën e tij (punimit), duke bërë bashkë meseletë që shënohen në librat kryesor të fikhut e të shkencave të tjera, madje edhe më shumë se kaq.

- Përmbajtjen e kam zgjedhur nga dhjetëra libra të besueshëm të hadithit, qofshin ato të botuara, apo dorëshkrime.

- Për çdo mesele në të, argumentin e gjen tek thënia apo vepra e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), nëse i referohesh versionit origjinal të librit "Forma e namazit". Së këtejmi, me këto përparësi, ky punim e tejkalon çdo punim tjetër të mirënjohur sot, që e trajton këtë temë.

## Përmbajtje: